# BËHU MUSLIMAN PRODUKTIV

WWW.PRODUCTIVEMUSLIM.COM

*2 Vite të mendimeve Produktive, ideve, dhe këshillave*

# Përmbajtja

## Es-selamu Alejkum,

ProductiveMuslim.com ka filluar si një revistë e imja personale online në të cilën arrija ti ruaj mendimet e mia rreth temave të cilat e lidhin Islamin me produktivitetin. Aq më shumë që shkruaja, aq më shumë e kuptoja boshllëkun që ekziston në ditët e sotme në diturinë se çka e bën një person produktiv dhe se si Islami – kur praktikohet si duhet – e rritë produktivitetin e personit.

Me mbështetjen e një ekipi të mrekullueshëm, dhe një audience ndërvepruese, website-i u rrit në të fuqishëm e më të fuqishëm dhe përmbajtja jonë përparoi dhe evoluoi me kalimin e kohës. Gjithashtu, njerëzit filluan të kontribuonin në përmbajtjet tona dhe të shkruanin artikuj për ProductiveMuslim.com duke shtuar kështu llojllojshmëri në përmbajtjen që ne ofronim.

Si pjesë e aktivizimit të website-it tonë të ri, desha të zgjedh me kujdes për juve artikujt më të mirë dhe këshillat më të mira në dy vitet e fundit dhe ti shtrydhja ato në një libër të vogël elektronik. Çka ju do të lexoni është – në fakt – një përmbledhje e ideve dhe këshillave më të mira për të jetuar në stil të një Muslimani Produktiv.

Kjo libër elektronik nuk do të mund të përmblidhej pa përpjekjet e disa personave kyç të cilët do të dëshiroja ti falënderoja: Z. Lotifa Begum & Z. Amal Saffour për punën e tyre të mrekullueshme të editimit brenda më pak se një jave! Z. Hafsa Tahir për menaxhimin e publikimit të këtij libri në mënyrë kaq profesionale dhe vëllanë Omar Hamid për dizajnimin e këtij libri në këtë stil kaq të bukur! Me të vërtetë përpjekjet e tyre kanë qenë të mrekullueshme. Allahu (Subhanehu ue te'ala) i shpërbleftë ata.

Shpresoj që ky libër elektronik shërben si pikë fillestare për ata që janë të rinj në website-in tonë dhe një përkujtues i mirë për disa nga fansat tonë të vjetër të disa artikujve tanë të vjetër.

Kënaqu me leximin e librit elektronik dhe jeto një jetë produktive!

Sinqerisht i juaji,
MuslimaniProduktiv

# Analizo kohën tënde: Çelësi i Produktivitetit

E PREMTE, 24 TETOR, 2008

**"Pasha El-ʿAsr (kohën). Me të vërtetë, njeriu është në humbje! Përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira; e këshillojnë njëri tjetrin me të vërtetën, dhe e këshillojnë njëri tjetrin për durim".**

*(Surja El-'Asr)*

Një shok i imi i vjetër më tha njëherë: "Një mit po sillet vërdallë këtyre ditëve. Miti thotë: Nëse arrin ta menaxhosh kohën, do të kesh mundësi të bësh çdo gjë!" Katër vite pas dëgjimit të kësaj këshille, nuk besoj më se kjo është vetëm mit.

Ne të gjithë dëgjojmë për menaxhimin e kohës dhe rëndësinë e saj, ndërsa njerëzit shpesh na qortojnë për mënyrën se si ne e kalojmë kohën tonë, por rrallë ka ndodhur të hasim në ndonjë metodologji koncize se si ta menaxhojmë kohën!

Në mënyrë që ta kuptojmë se si ta menaxhojmë kohën, ne duhet ta kuptojmë se me çka ka të bëjë menaxhimi i kohës. Duke kundërshtuar kuptimin e zakonshëm, themi se menaxhimi i kohës s'ka të bëjë me menaxhimin e kohës tënde, sepse teknikisht ti nuk mund të menaxhosh diçka mbi të cilën nuk ke ndonjë kontroll! (A mund ta ndalësh ose ta nisësh kohën?!) Thënë më thjeshtë, menaxhimi i kohës ka të bëjë me menaxhimin e vetes tënde në atë mënyrë e cila të mundëson shfrytëzimin e sferës kohore në të cilën ne gjendemi. Pra, si mund ta bëjmë këtë në të vërtetë!

Pitër Druker, autori i librit të famshëm "Ekzekutuesi Efektiv", rekomandon tre hapa për të menaxhuar kohën tënde, dhe ai faktikisht e ka quajtur këtë kaptinë: "Njihe Kohën Tënde":

1) Analizo kohën tënde
2) Ndërpre kërkesat joproduktive
3) Syno të përfundosh detyrat në pjesë të mëdha kohore.

Kështu që, le të kyçemi në më shumë detaje se si të pasojmë tre hapat e mësipërm (duke shtuar në to gërshetën e zakonshme të Muslimanit Produktiv: )

1) **Analizo kohën tënde:**
Regjistroje mënyrën se si e shpenzon ti kohën tënde brenda një jave. Do të jem i sinqertë këtu, lypset shpinë e fortë për të gjetur rezultatin e kohës që ne e humbim! Mirëpo, të qenët i sinqertë me veten është hapi i parë drejt ndreqjes. Ekzistojnë dy mënyra për ta llogaritur kohën tënde: 1) Mbaj një ditar në të cilin regjistron se çka bën në secilën orë. 2) Pyete shokun/ shokun e dhomës/ bashkëshorten(in) tënd që ta analizojë kohën tënde (sepse ne kur e llogarisim vetë kohën tonë bëhemi të mirë me veten, dhe në fund dalim 'hileqar')

2) **Ndërpriti kërkesat joproduktive:**
Me shpresë se, pasi të regjistrojmë kohën tonë, një ndërgjegjësim i fuqishëm do të shfaqet tek ne, dhe ajo është se, ka shumë gjëra të cilat ne mund ti shkurtojmë. Për shembull: A duhet gjithsesi që ta shpenzojmë atë orë të mëngjesit në kafene, apo më mirë është të përgatisim një kafe në shtëpi dhe ti lexojmë e-mailat njëkohësisht? A duhet me të vërtetë që ti shpenzojmë çdo ditë nga 2 orë vetëm duke kaluar nëpër kanale televizive ose faqe interneti apo mund të shkurtojmë këtë kohë? Vërejtje: Ju lutem! Mos e shkurtoni kohën për Allahun! Për shembull, në mënyrë që të "kursejmë" kohë, disa njerëz nuk dalin të falen në xhami. Kjo nuk është një kërkesë e panevojshme të cilat duhet ta ndërpresim, por kjo është një kërkesë esenciale të cilën duhet ta mbajmë, kështu që mos i prek pra gjërat që lidhen me fenë! Ne veç jemi fajtor që nuk i kushtojmë kohë sa duhet atyre dhe nuk kemi arsye që ti dëmtojmë ato.

3) **Syno të afatizosh detyrat tua brenda periudhave më të gjata:**
A nuk është e mërzitshme kur jeni duke punuar rëndë në diçka, dhe sapo të kyçesh mirë në të (nganjëherë kjo quhet "të qenët i thelluar" në diçka) papritmas të ndërpret një thirrje telefonike ose një e-mail, apo alarm mesazhi telefonik?! Pra kjo këshillë e tretë në të vërtetë thotë se duhet të provosh të bllokosh kohën në periudha të gjata (disa njerëz sugjerojnë se 90 minuta janë maksimumi i kohës në të cilën mund të koncentrohesh në një gjë, mirëpo kjo nënkupton 90 minuta kohë të pandërprerë). Kjo teknikë do t'ju ndihmojë që të arrini shumë më shumë duke bërë më pak, vetëm pse jeni fokusuar në një detyrë brenda një kohe të caktuar. Kryerja e një pune për të cilën nevojitet një orë, në qoftë se do ta ndërpresësh çdo 10-15 minuta, në fund do të ti konsumojë 4 orë.
(Për të të ndihmuar në bllokimin e kohës tënde, të lutem referohu në "detyrë-shënuesin" ("taskinator") në website-in tonë www.productivemuslim.com)

Shpresoj që kjo do të ju japë një kuptim më të mirë se si ta ktheni mitin e menaxhimit të kohës në realitet.

# 7 Shprehi Produktive Shpirtërore për ti zhvilluar

Ju duhet të synoni ti shndërroni 7 aktivitetet Produktive shpirtërore në shprehi tuajat, në mënyrë që me shpresë do të vazhdoni të përfitoni prej tyre gjatë gjithë jetës suaj. Unë i konsideroj këto aktivitete si të pandara nga njëra tjetra sa i përket çdo Muslimani Produktiv. Ti zhvilloni ato si shprehi është esenca e nisjes për në udhëtimin drejt dashurisë së Allahut (Subhanehu ue te'ala) dhe drejt ngritjes së vazhdueshme të imanit tuaj, inshAllah:

1) **Fali Namazet sunnet para dhe/ose pas Namazeve obligative:**

E di që është më e lehtë që vetëm ti falësh namazet e obligueshme dhe të vraposh jashtë xhamisë! Megjithatë, kur ti kuptojmë shpërblimet që i humbim me mosfaljen e këtyre namazeve sunnet, nuk do ti lëmë më ato. Gjatë viteve kam mësuar se ekziston vetëm NJË mënyrë e detyrimit të vetvetes për faljen e këtyre namazeve sunnet në vazhdimësi: Kyçu në shprehinë e faljes së tyre! Së shpejti ato do të bëhen pjesë dhe parcelë e namazit tënd dhe namazi yt do të ndihet i pakompletuar pa kryerjen e këtyre veprave.

2) **Përkujtimi i Allahut pas namazit:**

Sërish, është e lehtë të ngutemi drejt daljes nga xhamia për shkak të jetesës sonë të ngarkuar; por, le të bëhemi të sinqertë, sa kohë na merr thënia e duave pas namazit? (Përgjigja: 5-7 minuta!). Nëse nuk jeni të sigurt se në çfarë po aludoj, ju mund ti gjeni vetë duatë tek libërthi "Mburoja e Muslimanit". Ditëve të sotme ju mund të gjeni laptopë xhepi ose aplikacione telefoni që i përmbajnë këto dua. Kyçu në shprehinë e recitimit të tyre çdo ditë pas çdo namazi për ta pasuruar të përjetuarit e namazit.

3) **Përkujtimi i Allahut mëngjes/mbrëmje**

Hapi i dytë përfshihet gjithashtu në këtë shprehi. Ekziston një përmbledhje e bukur e duave/përkujtimit të Allahut nga sunneti i të dërguarit Muhamed (Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) të cilat i thoshte para lindjes së diellit dhe para perëndimit të diellit. Ato janë me të vërtetë larguese të stresit dhe përforcuese të energjisë, të cilat nuk dështojnë asnjëherë ti shndërrojnë ditët dhe netët e mia në të bekuara. Edhe këto dua mund ti gjeni në "Mburojën e Muslimanit."

4) **Namazi i natës:**

Elhamdulilah, gjatë Ramazanit ne kemi Taravitë e mrekullueshme për ti falur. Megjithatë, jashtë Ramazanit ka shumë raste të volitshme që ende të mbahet shpërblimi i namazit të natës. Nëse je i ri në namazin e natës (Tehexhud)

apo nuk e falë atë vazhdimisht gjatë vitit, sigurohu të provosh që ti falësh namazet për çdo natë me xhematë në xhami (posaçërisht vëllezërit), dhe vendosja vetvetes ligjin e "s'ka-arsyetim"-it. Zhvilloje shprehinë e të falurit të Tehexhudit dhe të vazhdimit të faljes së këtij namazi për 30 ditë rresht; kjo do të vendosë në një rrugë më të mirë për të vazhduar me namaz nate përgjatë tërë vitit inshAllah.

5) **Namazi i Duhasë:**

Ky është top sekreti i Muslimanit Produktiv për të pasur një ditë produktive: 2 rekate të cilat njihen si namazi i Duhasë, të cilat mund ti falni në çdo kohë pas lindjes së diellit e deri para se dielli të arrijë zenitin e tij (rreth 30 minuta para drekës). Shpërblimi për këtë namaz është i njëjtë me dhënien e lëmoshës për çdo kockë të trupit tënd, ndërsa energjia dhe lëvizshmëria që do ta ndjesh gjatë ditës është e mrekullueshme.

6) **Lutjet para se të flesh:**

Ju vetëm se keni pasur një ditë të gjatë dhe je shumë i lodhur. Ti arrin në shtratin tënd dhe dëshiron të hidhesh në jastëk... por ... prit! Para se ta bësh këtë, a mund t'ia ndash vetes tënde vetëm edhe 10 minuta më shumë për ti lexuar lutjet para se të flesh? Kjo është e tëra. Provoi këto dhe gjeje veten tënde duke përjetuar gjumin më të këndshëm që ke bërë ndonjëherë dhe zgjimin e lehtë për namazin e Sabahut, inshAllah.

7) **Recitimi i Kuranit nga një orë për çdo ditë:**

Vërejtje: Unë po them lexo Kuran një orë për çdo ditë dhe jo një xhuz ose një sure. Sasia e Kuranit që ti e lexon nuk është aq e rëndësishme sa është kualiteti i kuptimit tënd. Nëse ti kalon një orë duke recituar një ajet mirëpo plotësisht e kupton atë, është më e rëndësishme dhe më fitimprurëse sesa leximi i një sasie të madhe të Kuranit me shpejtësi marramendëse përderisa nuk e kupton asnjë fjalë.

*Pra ja ku jemi, 7 shprehi shpirtërore produktive që mund ti zhvillosh përgjatë vitit duke filluar që nga SOT!*

# Stili i udhëtimit të Muslimanit Produktiv!

E HËNË, 5 TETOR, 2009

Ky shkrim i sotshëm ka të bëjë me mënyrën e udhëtimit të Muslimanit Produktiv! Si mund të arrini më së miri ta shfrytëzoni kohën në ato orë të gjata në rrugë në mënyrë që më të vërtetë ato të shtojnë vlerën e jetës tënde (dhe botës tjetër) në vend që ta pakësojnë atë!

E tërë kjo varet prej faktit se cilin mjet të udhëtimit ju e përdorni (dhe më besoni, unë kam përvojë me të gjitha). Më poshtë keni një ndarje se çka mund të bëni në secilin lloj të mjetit të udhëtimit. Por para se të dalim tek ajo, disa para-rekuizita (parakushte):

**1. Kur del nga shtëpia jote, mbaje mend lutjen e largimit nga shtëpia**

بِسْمِ اللهِ تَوَكَّلْتُ عَلَى اللهِ وَلاَ حَوْلَ وَلاَ قُوَّةَ اِلَّا بِاللهِ

*Bismilah tewekeltu al-Allah we la hawle we la kuwete il-la bil-lah*

"Me emrin e Allahut, mbështetem tek Allahu, nuk ka forcë e as fuqi përveç se me Allahun"

اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ أَنْ أَزِلَّ أَوْ أُزَلَّ أَوْ أَضِلَّ أَوْ أُضِلَّ أَوْ أَضْلِمَ أَوْ أُضْلَمَ أَوْ أَجْهَلَ أَوْ يُجْهَلَ عَلَيَّ

Allahumme innii e'udhu bike en ezil-le ew uzel-le ew edil-le ew udal-le ew adhlime ew udhleme ew exh-hele ew juxh-hele alejje.

"O Allahu im, kërkoj mbrojtje tek Ti që të mos e humbë dikë apo të mos më humbin, dhe të mos devijoj dikë apo të mos më devijojnë, dhe të mos shtyp dikë e as mos të më shtypin, e as të mos sillem si i pamend e as të mos më trajtojnë si të pamend."

**2. Mbaje mend lutjen kur e nget mjetin e udhëtimit:**

بِسْمِ اللهِ ، الحَمْدُ لِلَّهِ سُبْحَانَ الَّذِي سَخَّرَ لَنَا هَذاَ وَمَا كُنَّا لَهُ مُقْرِنِين وَ إِنَّا إِلَى رَبِّنَا لَمُنْقَلِبُونَ

Bismilah, Elhamdulilah, Subhanel-ledhii seh-hara lene haadhe, we ma kunna lehuu mukriniin, we in-naa ilaa rab-binaa le-munkalibuun.

"Me emrin e Allahut, të gjitha Lavdërimet i takojnë Allahut. I pa të meta është Ai, I Cili na ka nënshtruar neve këtë (transport) për shërbimin tonë, ndërsa ne nuk do të kishim mundësi ta bënim këtë vetë, dhe tek Zoti jonë është kthimi përfundimtar."

3. **Investo në një "mp3 player" të mirë.** Për shembull, një "mp3 player" me funksionet A-B ose një "iPod Touch"/ "iPhone" me aplikacionin për Kuran të instaluar në të. (Në website-in tonë ke një udhërrëfyes se si ta islamizosh pajisjen tënde për dëgjim të audiove).

Pasi që ti keni rregulluar gjërat e lartcekura, këtu i keni ca gjëra-për-ti-bërë gjatë udhëtimit në cilëndo prej mjeteve për udhëtim:

**Biçikletë:**
Gjërat që mund ti bëni gjatë ngasjes së biçikletës:

**Memorizo Kuranin:** Duke përdorur "mp3 Player"-in tënd me funksionalitetet A-B ju mund të caktoni se në cilën pjesë do të fillojë të luaj MP3-shi juaj, dhe në cilën pjesë do të përfundojë, e pastaj e programoni përsëritjen e saj. Kjo do të thotë se ju mund të zgjidhni një sure të Kuranit dhe të caktoni se në cilin ajet të fillojë këndimi dhe në cilin ajet duhet të ndalet, e pastaj i përsërit këto ajete sa herë që dëshiron. Rezultati: Mësimi përmendësh i një grupi të ri të ajeteve! Ditën tjetër, vazhdo me grupin tjetër të ajeteve dhe përsërite këtë proces gjatë gjithë kohës së ngasjes së biçikletës. (Për të funksionuar kjo me të vërtetë, ju sugjeroj që së pari ti mësoni ajetet përmendësh në shtëpi, më së miri është pas namazit të Sabahut, e pastaj i dëgjon ato gjatë rrugës për në punë dhe prapa). Këto pajisje mund të funksionojnë shumë mirë nëse përdorim programin "iQuran Pro". Një udhërrëfyes hap pas hapi se si ta përdorni "iQuran" e keni në website-in tonë).

**Medito rreth krijimit të Allahut:** Pjesa më e pëlqyeshme për mua gjatë ngasjes së biçikletës është meditimi rreth krijimit të Allahut: qiejt, toka, malet, dhe panorama që na rrethon neve, me të vërtetë më përkujtojnë ajetin:

أِنَّ فِي خَلْقِ السَّمَاوَاتِ وَ الأَرْضِ وَاخْتِلافِ اللَّيْلِ
وَالنَّهَارِلَآيَاتٍ لِأُوْلِي الأَلْبَابِ

**"Me të vërtetë në krijimin e qiejve e të tokës, në ndryshimin e natës dhe të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt." (3:190)**

Për të meditur në mënyrën më efektive, ju sugjeroj që të përdorni një hartë dhe të niseni herët për në punë në mënyrë që të shkoni nëpër rrugë të ndryshme çdo ditë, ose ta shfrytëzoni rastin të silleni përreth parkut tuaj favorit ta paktën një herë para se të arrini në punë. Duke thithur ajër të pastër dhe duke i zbavitur sytë me natyrën është një kënaqësi absolute e cila ta rregullon disponimin tënd për tërë ditën.

**Përkujtoje Allahun:** Në lidhje me të lartpërmendurat, thjeshtë të shqiptuarit e fjalëve "SubhanAllah, Elhamdulilah, La ilahe il-Allah, Allahu Ekber" ose çfarëdo lutje ose përkujtim i Allahut është një mënyrë me të vërtetë produktive dhe shpërblim-prurëse e shfrytëzimit të udhëtimit. Kjo të lidh ty me Ahiretin (Botën e ardhshme), të bën të fokusohesh në pamjen e plotë të jetës pas kësaj bote dhe të përkujton se kënd je duke e adhuruar. Mënyrë e mrekullueshme për të filluar ose mbaruar ditën tënde.

**Ushtrimet:** Ngasja e biçikletës është një stërvitje natyrale, kështu që jo vetëm që je duke udhëtuar por njëkohësisht je duke ushtruar! Këshilla ime e vetme këtu është të sigurohesh që vendi yt i punës të ketë një banjë për të bërë dush (të pastrohesh/dhe natyrisht mos harro të mbash me vete një palë tesha!)

**Vetura:**
Nëse je duke vozitur veturën ti mund ti zbatosh të gjitha gjërat që i cekëm më lart (përveç pjesës rreth ushtrimeve) plus këto në vijim:

Audio-libra/Ligjërata/Kurse/Seri ligjëratash: Unë vetëm sa kam rizbuluar kënaqësinë e të mësuarit përmes të dëgjuarit me pajisjen time të lidhur me pajisjen e radios së veturës. Unë mund të dëgjoj çfarëdo audio-libri, ligjërate, kurse islame mp3, ose seri ligjëratash të cilat i shkarkoj në iPod-in tim. Kam përfunduar një kurs 2 orësh trajnimi, një kurs marketingu (36 CD-ja), një kurs islam mbi Sirën (Jetëshkrimin e Pejgamberit a.s./32 CD-ja), dhe qindra orë të ligjëratave tjera duke shfrytëzuar këtë metodë.

E dimë se shumica e njerëzve i bëjnë këto gjëra në këtë apo atë mënyrë, POR këtu po i cekim disa metoda të avancuara në mënyrë që më të vërtetë të përfitoni më të mirën nga TË GJITHË audio fajllat që i keni:

Përgatit një plan të një kursi të strukturuar mirë – në mënyrë që të dini saktësisht se çfarë jeni duke dëgjuar dhe kur, dhe të ndërtoni diturinë tuaj në vend se të filloni me diç e pastaj të kaloni në diç tjetër ... e pastaj prapë të ktheheni ku keni qenë!

Nëse përnjëmend dëshiron të nxjerrësh më të mirën nga ajo që e ke dëgjuar, provo të marrësh edhe shënime në kohët kur ndalesh për shkak të tollovisë së madhe në trafik OSE kur të kthehesh në shtëpi. Kjo do të të ndihmojë që të përforcosh atë që ke mësuar, dhe do të jesh më i prirë që ta përdorësh atë dituri inshAllah.

**Trenat/Autobusët/Aeroplanët/Shoferët personal:**
Përsëri, mund ti zbatosh të gjitha të lartcekurat plus këto në vijim:

**Video shfaqjet:** Shiko video shfaqje/Kurse, përmes pajisjes tënde ose ndonjë teknologjie prej teknologjive që shfaqin videot në ekran të vogël. Pra, mund ti shkarkoni këto kurse (nga të cilat kemi edhe sosh që janë pa pagesë) në laptopin tuaj e pastaj ti sinkronizoni në pajisjet tuaja për shikim.

**Lexo libra/Studio:** Kalo një vikend në një librari dhe blej një sasi të caktuar librash të dobishme për ti lexuar në udhëtimet tua të përditshme. S'ka më të mirë se mësimi i vazhdueshëm ☺. Përsëri, sigurohu që librat të jenë pjesë e "planit", p.sh. të themi se je i interesuar në marketing gjatë kësaj jave, atëherë të gjithë audio fajllat që i bart në veturë apo librat që i lexon le të jenë të lidhura me këtë temë.

**Përgjigju e-mailave tuaj offline (jashtë rrjetit të dukshëm):**
Nëse e bart laptopin me vete, mund ta bësh atë shumë të dobishëm (veçanërisht në tren/aeroplan) duke zënë rendin e e-mailave që të kanë ikur, dhe duke iu përgjigjur atyre duke mos qenë i kyçur në internet, si drafte të ruajtura që t'iu përgjigjesh më vonë. Për ata të cilët i kontrollojnë e-mailat e tyre online, do ti kisha sugjeruar shumë që të programojnë laptopin ashtu që ti shkarkojë TË GJITHË e-mailat nga llogaritë tuaja të ndryshme, në vetëm një klient e-mail, p.sh. Microsoft Outlook, Apple Mail, Mozilla Thunderbird e kështu me radhë. Në këtë mënyrë, nuk do të kesh nevojë vazhdimisht për lidhje interneti që ti kontrollosh e-mailat, sepse e-mailat shkarkohen kur je i lidhur me internet, dhe mund ti lexosh ata dhe pastaj të përgatitësh draft përgjigjet sipas mundësive tuaja.

**Vendos agjenda:** E mësova këtë prej David Allens, sistemit të produktivitetit "Si të përfundohen gjërat!": Përgatit një agjendë për secilin person që do ta takosh. A nuk është irrituese ta takosh dikë të cilin ke pasur nevojë ta pyesësh për shumë gjëra ose ti tregosh për to, mirëpo s'mund të mbash mend më shumë se 2 gjëra prej kësaj liste?!

Përgatitja (shkrimi) e një agjende për secilin që do ta takosh ose ke nevojë ta shohësh është një metodë lehtësuese dhe produktive për të marrë maksimumin nga ai takim. Kështu që, nëse jeni i ulur në tren ose në aeroplan ... shkruaj këto agjenda! Nëse jeni duke udhëtuar për një takim, dhe asnjë agjendë nuk është përgatitur, përdore këtë kohë që ke për ta shkruar një agjendë. S'do të thotë të jetë shumë shtjelluese, edhe një "listë e shkurtër" kryen punë.

**Thirrjet Telefonike/SMS-at:** Po pra! A jam unë ai personi irritues i cili nuk mbaron së foluri në telefon prej momentit që niset treni/autobusi deri në fund. OK?! Jo, unë nuk jam ai. Në fakt, i urrej këta njerëz. Mirëpo një udhëtim me tren ose udhëtim me autobus është koha më e përshtatshme për të përfunduar bisedat e shpejta telefonike/ose SMS-sat. Ata që më njohin e dinë se unë s'mund të ulem dhe të bisedoj në telefon edhe pse më pëlqejnë bisedat dhe shëtitjet ... kështu që unë zakonisht e përdori kohën e shkuarjes deri në stacion të trenit ose kthimit, ose shkuarjes dhe kthimit në terminal për të përfunduar shumicën e thirrjeve telefonike. (Meqë ra fjala, këtu kemi një mësim jetësor: KURRË mos u ul përderisa je duke biseduar në telefon, veçanërisht nëse dëshiron të bindësh personin në anën tjetër të lidhjes për ndonjë gjë, ose do të pyetesh për pyetje të vështira. Unë mendoj që prej kësaj buron edhe "aftësia për të zhvilluar një qëndrim të mirë gjatë fjalimeve para publikut").

**Mendo dhe Medito:** Ide/Ditarë të rinj: Duke medituar rreth krijimit të Allahut (shih më lartë) mendimet dhe idetë futen (dhe largohen) në mendjen time. Unë duhet ti kap mbërthej ato. Përveç kësaj, në ditarin tim i shkruaj të gjitha idetë në formë të hartave mendore, të dhënave protokollare, foto, tabela, etj... Shumica e publikimeve të mia më të preferuara në ProductiveMuslim.com kanë lindur në këto momente të çmuara të kohës sime në tren/autobus/aeroplan.

Ju tash mund ta shihni se pse unë e dua udhëtimin! S'ka rëndësi se në çfarë mjet udhëtimi më vendosni, me planifikimet e mia dhe me veglat e duhura, udhëtimi im ditor bëhet një pasuri e vërtetë e jetës sime në vend të një harxhues-kohe në trafik ☺.

# Si është rutina jote e mëngjesit?

E ENJTE, 19 NËNTOR, 2009

Unë e urrej rutinën. Përveç kur bie fjala për rutinën e mëngjesit ☺ Kjo është diçka në të cilën përpiqem dhe i përmbahem.

Ja ca gjëra rreth fillimit të ditës suaj përmes një numri të veprave të para-planifikuara të cilat me të vërtetë ta rregullojnë ditën tënde. Më poshtë do të përshkruaj rutinën ideale për mëngjesin e Muslimanit Produktiv. (Vërejtje: Po supozoj se ezani i Sabahut është në ora 5:00 paradite dhe se puna fillon në ora 08:00 paradite, atëherë lirisht përdorni rutinat e mëposhtme që t'iu përshtaten orareve tuaja inshAllah)

## 04:00 – 05:00 paradite: 5 Veprime Esenciale

**1. Zgjohu!**
Ndoshta hapi i parë dhe më i rëndësishëm për të pasur një rutinë të mrekullueshme mëngjesi është zgjimi i hershëm nga gjumi! Dhe mu në atë momentin e paaftësisë për të vendosur – se a do të zgjohesh shpejt apo do të kënaqesh në shtratin tënd për "5 minuta" të tjerë – qëndron sekreti i një dite të mrekullueshme apo të një dite të çmendur. Ja një ide e cila gjithmonë funksionon tek unë për tu zgjuar: Ju e dini se si shejtani të pëshpërit në vesh duke të thënë: "fli vetëm edhe 5 minuta"... Unë thjeshtë i pëshpëris vetes sime të kundërtën "qohu vetëm për 5 minuta" ;) Po pra, mund të imagjinosh çfarë ndodh pas kësaj. Po sa të ngrihesh dhe fillon të thuash dhikret (lutjet) dhe të marrësh abdest, mund të imagjinosh se çfarë ndodhë me gjumin – (Arratiset! Ikë nga ndërtesa!).

**2. Bëji duatë e zgjimit dhe recitoj 10 ajetet e sures Ali-Imran:**
Elhamdulilah, ne kemi një mori "lutjesh për zgjim" të cilat i Dërguari Muhamed (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) na ka mësuar. Edhe këto lutje mund ti gjeni në libërthin e lartpërmendur "Mburoja e Muslimanit". Lutja ime e preferuar është recitimi i 10 ajeteve të fundit të sures Ali-Imran (Surja 3 e Kuranit). Ju gati që e ndjeni zemrën tuaj duke ardhur në jetë dhe duke u "njomur" kur gjëja e parë që e bëni kur të zgjoheni është përkujtimi i Allahut dhe recitimi i fjalëve të Tij të Lavdishme nga Kurani.

**3. Merr abdest**
Ne të gjithë pajtohemi se ka diçka në abdest që me të vërtetë ndikon në fokusimin e energjisë tënde pozitive dhe të pastron si për nga jashtë ashtu edhe për nga brenda. E kam pasur një shok i cili këtë ndjenjë e quante "Rifreskim" si emërtim për "Përtëritjen" që e ndjen pas abdesit. Mos harro të fillosh abdesin tënd me Bismilah (nënkuptohet, para se të hysh në banjo) dhe ta bësh duanë pas përfundimit të abdesit! Do të të hapen të tetë dyert e Xhenetit, (a s'është mënyrë e mirë kjo për të filluar ditën) dhe do të ndihesh i rifreskuar dhe i gatshëm për ditën që e ke përpara.

**4. Tehexhudi (Namazi i natës) dhe Vitri**
Tehexhudi ose Kijami është përshkruar si "nderi i besimtarit", sepse kush do të kalonte nëpër gjëra që ti i bën (zgjim, abdest, etj...) vetëm për tu ngritur dhe falur namaz? Bukuria e Tehexhudit është e vështirë të përshkruhet; që nga ndjenja e qetësisë në zemrën tënde dhe kuptimi më i lehtë i Kuranit gjatë kësaj kohe, të ndjerit më afër Allahut në kohën kur je i izoluar nga të tjerët dhe dëshira që asnjëherë të mos ngrihesh nga sexhdeja, e deri te momentet e të menduarit në vetmi që shumë rrallë mund ti realizosh në botën tonë të zënë ... të gjitha këto e edhe më shumë dalin nga namazi i natës! Dhe në fund, falja e namazit të Vitrit pas Tehexhudit dhe bërja e duave të sinqerta Allahut, janë përkrahës të mëdhenj të ditës tënde të ardhshme!

**5. Momentet e Istigfarit (kërkim faljes)**
Mos harro që ti përdorësh 5-10 minutat e fundit para hyrjes së Sabahut që ta lusësh Allahun për falje dhe të bësh shumë istigfar në mënyrë që të jesh në mesin e atyre që Allahu i ka përmendur në Kuran: "Dhe në syfyr (kah mbarimi i natës) ata kërkonin falje për mëkatet." (Kuran, Surja 51, ajeti 18.)

## 5:00 - 05:05: Ezani i Sabahut

Thuaje edhe ti atë që e thotë myezini (Personi i cili thërret ezanin për namaz) dhe mos e harro duanë pas ezanit. Lutjet të cilat kanë të bëjnë me ezanin gjithashtu mund të gjinden në "Mburojën e Muslimanit".

## 5:05 - 05:30: Në mes të ezanit dhe ikametit

**1. Fali 2 rekate sunet të Sabahut**
Mos i lësho këto! Pejgamberi Muhamed (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: "Dy rekate para namazit të Sabahut janë më të mira se krejt kjo botë dhe çfarë ka në të. (Rijadu-Salihiin (Hadith #1102). Ndalu dhe mendo për këtë hadith për një moment; 5 minuta të kohës tënde për ti falur 2 rekate të shkurta janë më të mira se e gjithë kjo botë e gjerë me të gjitha tokat e saj, njerëzit, thesaret, natyrën e më shumë! SubhanAllah!
Gjithashtu, nëse kjo është rëndësia dhe vlera e sunnetit të Sabahut, e çka atëherë për vetë namazin obligativ të Sabahut?

**2. Duaja**
A e keni ditur se koha në mes të ezanit dhe ikametit është koha më e mirë për dua? Shfrytëzoje atë në maksimum! Transmeton Enes Ibn Malik: "Lutja në mes të ezanit dhe ikametit nuk kthehet." (Suneni i Ebu Dawudit, Libri #2, Hadithi #0521)

**3. Shtriju në krahun e djathtë**
Transmetohet nga Aisha (Allahu qoftë I Kënaqur me të): "I Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) i falte dy rekate të lehta para namazit (obligativ) të Sabahut pasi që fillonte të gdhijë agimi dhe pasi që myezini e thërriste ezanin. Pastaj shtrihej edhe ca derisa myezini fillonte të thërriste ikametin." (Sahih Bukhari/Libri #11, Hadithi#599)

**4. Seanca të ideve**
Unë nganjëherë e përdori këtë kohë ose që ta planifikojë ditën time, ose të prodhoj ide për artikuj për ProductiveMuslim.com apo vetëm për lexim dhe shkrim. Do të befasohesh se sa aktiv është truri gjatë kësaj kohe! Je i zgjuar, në gjendje alarmante dhe të gjallë. ☺

**5. Memorizim i Kuranit**
Derisa jemi duke folur për të qenët aktiv i mendjes tënde, memorizimi i Kuranit në këtë kohë të ditës është jashtëzakonisht i mirë gjithashtu. Kam provuar të mbaj mend Kuran pas Ikindisë/Akshamit mirëpo isha i lodhur dhe sapo kthehesha nga puna, për dallim nga koha e pas Sabahut kur truri është sikurse shpuza dhe është koha më e mirë për të memorizuar ajete nga Kurani ☺.

## 05:30 - 06:00: Namazi i Sabahut dhe dhikri

Nëse je vëlla, dhe ke mundësi të dalësh në xhami, pa marrë parasysh sa larg, mësyja. Bukuria e faljes së Sabahut në xhami është vështirë të shpjegohet. Unë preferoj që të ecet për në xhami në vend të vozitjes (biçikleta gjithashtu është e mirë ☺) për shkak se ke mundësi edhe të thithësh ajër të freskët të mëngjesit; Allahu thotë në Kuran: "Pasha agimin kur ai shkrepë (thithë errësirën)!" (Surja 81, Ajeti 18). Pas namazit të Sabahut ulu, relaksohu, dhe kënaqu me dhikrin e pas namazit dhe duatë e mëngjesit.

## 06:00 - 06:30: Recito, Lexo ose Ushtro

1. **Memorizim Kurani/Lexim:** Lexo dhe/ose Memorizo Kuran siç e përmendëm më parë, ose nëse ke një libër të mirë Tefsiri (Komentimi të Kuranit) atëherë leximi i së paku një faqe të Kuranit është një bonus i madh!

2. **Lexim:** Shpenzo këtë kohë duke lexuar materiale Islame. Po e theksoj që leximet të jenë Islame, sepse siç e ceka më herët, mendja jote është mu sikurse shpuza në këtë kohë dhe është shumë aktive. Ti ke dëshirë që çdo lexim që e bën të futet në kokën tënde dhe shpirtin tënd inshAllah. Libra që sugjerohen të lexohen: libra hadithesh, tregime pejgamberësh, Sirë, etj...

3. **Ushtrime:** Një opsion tjetër janë ushtrimet e shpejta 30 minutëshe. Kjo mund të jetë, vrapim rreth lagjes, çiklizëm, përdorimi i shiritit për vrapim, disa ushtrime aerobike/ kardiovaskulare dhe çfarëdo tjetër që zhvillon qëndrueshmërinë.

## 06:30 - 06:45: Planifiko ditën tënde

Kjo është koha kur e planifikoj tërë pjesën e mbetur të ditës, natyrisht duke përdorur "detyrë-shënuesin". Nganjëherë kontrolloj dhe dërgoj e-mailat rreth kësaj kohe gjithashtu për të më ndihmuar në planifikimin e ditës ose për përcaktimin e detyrave për vete dhe për anëtarët e ekipit me të cilin punoj.

## 6:45 - 07:00: Përgatitu për punë

Bëj dush, vishu, dhe mblidh dokumentet që të nevojiten, (gjithashtu organizimi i këtyre gjërave para se të flesh e bën këtë proces 15 minutësh goxha më të lehtë!) Vendosi gjërat aty ku mund ti gjesh që të mos humbësh kohë për kërkimin e tyre.

## 07:00 - 07:10: Namazi i Duhasë

Asgjë nuk ndikon në rregullimin e ditës tënde sikurse adaptimi me namazin e Duhasë, siç e përmendëm tek "7 shprehitë produktive shpirtërore". Nu'ejm ibn Hamer (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon se ka dëgjuar të dërguarin e Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) të ketë thënë: **"Allahu i Lartësuar thotë: O bijtë e Ademit, mos dështoni në faljen e katër rekateve në fillimin e ditës suaj, dhe Unë do të ju mjaftoj juve në mbarim të saj"** (Ebu Dawud (1289) dhe Tirmidhi (475)).

## 07:15 - 07:30: Kafjalli

Shpërbleje veten për një Mëngjes Produktiv me një kafjall të madh e të shëndetshëm! Mundohu të shmangësh kafeinën dhe merr një gotë të mbushur me fibra për një qëndrim të mirë.

## 07:30 - 08:00: Udhëtimi për në punë

Mos i harro këshillat e mia për stilin e udhëtimit të Muslimanit Produktiv! ☺

Paramendo sikur të gjitha mëngjeset tua të ishin sikurse i lartpërmenduri ... sa do të përfitoje shpirtërisht? Sa do të përfitoje në dituri? Si do të ishte disponimin për ditën në vijim?

# 18 Burime të Bereqetit

E ENJTE, 19 NËNTOR, 2009

Nëse do të kërkonim një definicion Islam për produktivitetin, me siguri do të mund të mblidhej në fjalën "bereqet" ose bekim. Të jesh në gjendje të arrish më shumë me sa më pak resurse, të bësh shumë në pak kohë, dhe të gjenerosh shumë me përpjekje të vogla është padyshim një bekim nga Allahu (Subhanehu we te'ala). Sidoqoftë, kjo është shndërruar disi në një thesar të humbur në këto ditë; çdokush e kërkon atë, mirëpo duket se askush nuk mund ta gjejë! Vazhdimisht i dëgjon njerëzit duke u ankuar se nuk ka bereqet në kohën e tyre, nuk kanë bereqet në gjumin e tyre, nuk kanë bereqet në paratë e tyre, dhe gjërat e tjera. Në këtë artikull, do ta zgjedhim këtë mister inshAllah: do ta mësojmë se çka është bereqeti dhe ku mund ta gjesh atë!

**Çka është bereqeti?**

Një nga thirrësit e njohur e shpjegon këtë si në vijim:

*"Bereqet është bashkëngjitja e mirësisë hyjnore tek një gjë, kështu që nëse ndodh në diçka të vogël e rritë atë. E nëse ndodh në diçka shumë sjell përfitim. Dhe nga frytet më të mëdha të bereqetit në të gjitha gjërat është përdorimi i atij bereqeti në nënshtrueshmërinë ndaj Allahut (Subhanehu we te'ala).*

**Burimet e bereqetit**

Unë jam një besimtar i denjë se bereqeti nuk është një thesar i humbur, në të vërtetë, ai është mu para syve tuaj! Ky thesar është në dispozicion dhe i gatshëm për tu bartur tek ai i cili punon për të. Më poshtë, kam listuar disa nga burimet e bereqetit. Nuk është një listë rraskapitëse, kështu që, unë mendoj se ju mund të kontribuoni në të me komentet e juaja inshAllah në mënyrë që të gjithë ne të ndajmë dhe zgjerojmë kuptimin tonë të këtij thesari të madh në ProductiveMuslim.com

**1. Qëllimet e mira**

Nëse dëshiron që diçka të ketë bereqet në të, formo qëllim të mirë për të. Më veçanërisht, sigurohu që ajo vepër të jetë vetëm për hir të Allahut (Subhanehu we te'ala). Duke shikuar prapë në definicionin e bereqetit, ju mund t'ia qëlloni edhe vetë se, nëse ne nuk e kemi për qëllim për atë që e kemi ose që e bëjmë të jetë për hir të Allahut, "mirësia hyjnore" nuk do të gjendet në veprat tona.

**2. Devotshmëria dhe besimi në Allahun**

Allahu thotë në Kuran: "E sikur banorët e këtyre vendbanimeve të kishin besuar dhe të ishin ruajtur, Ne do t'ju hapnim begati nga qielli e toka ..." (Surja El-A'rafë, ajeti 96). Dhe Ai gjithashtu thotë në Kuran: "e kush u përmbahet dispozitave të Allahut, atij Ai i hap rrugë, dhe e furnizon atë prej nga nuk e kujton fare." (Surja Et-Talak, Ajetet 2-3).

### 3. Të vendoset besimi tek Allahu

Allahu thotë në Kuran: "Kush i mbështetet All-llahut, Ai i mjafton atij. Allahu realizon dëshirën e vet, dhe Allahu çdo gjëje ia ka caktuar kohën (afatin)." (Surja Et-Talak, ajeti 3) I Dërguari (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: "Nëse do të mbështeteshit në Allahun me mbështetje të sinqertë, Ai do t'ju furnizonte ashtu siç i furnizon zogjtë: Ata fluturojnë në mëngjes pa asgjë dhe kthehen në mbrëmje me bark të mbushur." (Ahmedi, En-Nesai, Ibn Maxheh, El-Hakim, dhe Et-Tirmidhiu)

### 4. Leximi i Kuranit

Kjo është fontana e bereqetit! Por SubhanAllah, ne rrallë pijmë prej saj! Allahu thotë në Kuran: "Edhe ky (Kur'an) është libër që e zbritëm; është i bekuar, vërtetues i të mëparshmes..." (Surja El-En'am, Ajeti 92). Kështu që, lexoni Kuran, dhe shikoni se çfarë bekimesh dhe bereqeti prej Allahut do të futet në jetën tuaj. Sa më larg që të jemi nga ky Libër i Udhëzimit, aq më pak bereqet do të kemi në jetët tona.

### 5. Të thënurit Bismilah

Kur thua "Bismilah" para çdo pune që e bëni, ju po e kërkoni ndihmën përmes Emrit të Allahut në atë punë; jo vetëm që do të bekohet ai aktivitet por as shejtani nuk ka mundësi të jetë pjesë e tij! Pra, gjithmonë thuani "Bismilah" para çfarë pune që bëni!
SubhanAllah, është lehtë për ne të harrojmë të themi "Bismilah". Nganjëherë për shkak që jemi mësuar ta themi atë gjithmonë ne nuk mund ta mbajmë në mend nëse e kemi thënë apo jo! Mundohu të bëhesh i vetëdijshëm kur thua "Bismilah" dhe kuptoje se çfarë po thua para se ta bësh atë.

### 6. Të ngrënit me njerëzit

Çdonjëri që ka pasur përvojën e pritjes së mysafirëve në shtëpinë e tij/saj do ta kuptojë këtë. Pa marrë parasysh se sa i paktë të duket ty ushqimi që ua shërben mysafirëve të tu, gjithmonë duket më shumë se i mjaftueshëm! (Vërej: Kjo nuk është arsye që të jesh dorështrënguar kur i fton mysafirët në shtëpi; në fakt, duhet ta ndjekim sunetin e pejgamberit Ibrahim (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) i cili kur u vizitua nga engjëjt përgatit një shujtë të madhe për ta). Këtu po i referohem bekimit që ndodh kur hamë së bashku, konfirmuar në hadithin e pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) i cili tha: "Hani së bashku, sepse bekimi është në xhem'atë (bashkësi njerëzish)..." dhe në një hadith tjetër: "Kushdo që posedon mjaft ushqim për dy persona, le ta marrë edhe të tretin, dhe kushdo që ka mjaft ushqim për katër persona, le ta marrë të pestin ose të gjashtin (ose tha ngjashëm me këtë)." (Bukhari, Volumi 4, Libri 56, Numër 781)

### 7. Ndershmëria në tregti

Kjo është për të gjithë njerëzit e biznesit (duke përfshirë edhe përdoruesit e "eBay"). Ne nuk duhet të supozojmë se duke gënjyer dhe mashtruar njerëzit tregtia jonë do të jetë profitabile. Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: "Blerësi dhe shitësi e kanë mundësinë e anulimit ose konfirmimit të shitblerjes përderisa ende nuk janë ndarë, dhe nëse kanë folur të vërtetën dhe kanë bërë të qartë të metat e produktit, atëherë ata do të bekohen në këtë shitblerje, ndërsa nëse kanë treguar gënjeshtra dhe kanë fshehur fakte, shitblerja e tyre do të privohet nga bekimi i Allahut". (Bukhari, Volumi 3, Libri 34, Numër 293)

Po, është e vështirë të jesh i ndershëm kur je duke provuar të shesësh diçka, por vlera është e madhe.

### 8. Duaja

Lute Allahun për bereqet! Nëse interesohesh rreth disa prej duave të profetit Muhamed (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) do ta vëresh se Profeti bënte dua për bereqet. Ne gjithmonë themi: "Allahu të bekoftë!" Mirëpo, qëllojani se çfarë? Kjo është një prej burimeve të bereqetit! Gjithashtu, kur je i ftuar në shtëpinë e dikujt, i Dërguari (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) na ka mësuar ta bëjmë duanë vijuese për pritësin: "O Allah, bekoje për ata atë me të cilën i ke furnizuar, fali ata dhe Ji i Mëshirshëm me ta."

### 9. Të hyrat hallall/paratë

Profeti Muhamed (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!) ka thënë: "O njerëz, Allahu është i mirë dhe nuk e pranon veçse të mirën" (Dijetarët kanë thënë se kjo ka të bëjë me të ardhurat hallall dhe rëndësinë e saj).

Një dijetar, për atë që han haram ka thënë se, gjymtyrët e tij do ta tradhtojnë Allahun pa marrë parasysh a e dëshiron ai këtë apo jo; dhe se, ai i cili han pasurinë hallall, gjithashtu edhe gjymtyrët e tij do të bëjnë punë të mira dhe do tu jepet leje që të kërkojnë të mirën.

Ky koncept, i të qenët i gjymtyrëve të bekuara dhe të lejuara që të bëjnë punë të mira është me të vërtetë një bekim dhe bereqet të cilin duhet ta synojmë të gjithë ne. Më përkujton kjo një tregim për një njeri të vjetër, i cili kërceu në një distancë të madhe të cilën të rinjtë nuk mund ta kapërcenin. Kur një i ri e pyeti plakun se si e bëri këtë, ai u përgjigj: "Këto janë gjymtyrët tona: i kemi ruajtur nga bërja e gjynaheve kur kemi qenë të rinj, kështu që Allahu i ruajti ato për ne kur ne u plakëm".

### 10. Pasimi i sunetit të Pejgamberit Muhamed në çdo gjë

E kam thënë njëherë dhe do ta them prapë, Njeriu më Produktiv në historinë e njerëzimit është Profeti ynë i dashur Muhamed (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të!). Kështu që, thjeshtë vetëm me pasimin e stilit të jetës së tij dhe traditat e Sunetit për të cilat dëgjojmë aq shpesh, do të përfitojmë një burim të madh të bereqetit! Disa nga këto sunete përfshijnë: ngrënia Suhuur, ngrënia me dorën e djathtë nga ana e jote e pjatës, dalja për faljen e namazit të Bajramit, lëpirja e gishtërinjve pas përfundimit të ushqimit, fjetja në krahun e djathtë, përdorimi i miswakut, dhe shumë të tjera. Interesohu për këto sunete dhe përcjelli ato, sepse imitimi i traditës së njeriut më të bekuar në tokë është padyshim një burim i bereqetit!

### 11. Falja e namazit të istihares

Falja e namazit të istihares në të gjitha çështjet dhe pastaj mbështetja tek Allahu sa i përket pasojave, sikurse edhe pranimi i përcaktimit të Tij është burim i madh i bereqetit. Profeti Muhamed (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) na ka mësuar këtë dua të bukur e cila na ndihmon të marrim vendime dhe të mos pendohemi për zgjedhjet që i bëjmë në këtë hadith:

Transmetohet nga Xhabir Ibn Abdullah të ketë thënë: "I Dërguari (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) na mësonte që të lutemi për udhëzim (namaz istihare) në të gjitha çështjet tona ashtu siç na mësonte kapitujt nga Kurani. Ai (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) thoshte: Nëse dikush prej jush dëshiron të merr një vendim të rëndësishëm, le të falë dy rekate vullnetare namaz dhe pastaj le të lutet: "O Zoti im, me diturinë tënde kërkoj mbarësi. Kërkoj ndihmë prej fuqisë Sate; kërkoj prej të mirave Tua të shumta, sepse Ti

ke mundësi kurse unë s'kam mundësi; Ti di çdo gjë kurse unë nuk di; Ti je Ai që i di të fshehtat. O Zot! Nëse kjo punë e imja (... e emërton nevojën e tij...) është e dobishme për fenë time dhe jetën time, për kohën e tashme dhe të ardhmen, ma mundëso mua që të realizohet kjo, ma lehtëso mua këtë dhe më beko në të. E nëse kjo punë është e dëmshme për fenë dhe jetën time për kohën e tashme dhe të ardhmen, largoje këtë nga unë dhe më largo mua nga kjo, e më përcakto mirësinë (mbarësinë) kudo që të jetë dhe më bëj të jem i kënaqur me të. E kush kërkon ndihmë nga Allahu (bën istihare) dhe konsultohet me njerëz (besimtarë) dhe bëhet i vendosur në pikësynimin e tij, nuk do të pendohet. Allahu thotë:
"... dhe këshillohu me ta për të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun..." [Kuran, 3:159]

### 12. Falënderimi i shumtë i Allahut

Allahu thotë në Kuran: "Nëse jeni falënderues Do të shtoj më shumë (mirësi) për ju". Një dijetar njëherë më tregoi se nëse shikon në këtë ajet, fjala arabe e cila është përdorur për të konfirmuar se Allahu Dëshiron të mira për personin i cili e falënderon Atë është faktikisht në formë të betimit – "Le-Ezidennekum". Pra Allahu i premton atij që është falënderues ndaj Tij shtim në mirësi dhe bekime, dhe Allahu nuk e then asnjëherë premtimin.

### 13. Lëmosha

Në një hadith Kudsi, Allahu thotë: "O biri i Ademit, shpenzo (jep lëmoshë) dhe Unë do të shpenzoj në ty!" Kurdo që ke mbetur pa para, ose të duket se të është zhveshur bereqeti nga jeta jote dhe ke nevojë që të të kthehet urgjentisht, mënyra më e shpejtë e kthimit të bereqetit në jetën tënde mund të jetë duke dhënë lëmoshë. Për shembull, të themi se të ka ikur bereqeti për shkak të një mëkati që ke bërë; sadakaja (lëmosha) pastron gjynahet tua, shton vepra të mira dhe është burim i bereqetit. Unë nuk arrij dot ta përshkruaj plotësimin e menjëhershëm të mirësisë pas dhënies së sadakasë, dhe bereqetit që vjen pas saj. Provo këtë TANI!

### 14. Mbajtja e lidhjeve farefisnore

Transmeton Ebu Hurejra: I dërguari (s.a.w.s.) ka thënë: "Allahu krijoi krijimin e Tij, dhe kur Ai e përfundoi atë, lidhja farefisnore u ngrit dhe Allahu I tha: "Ç'është puna me ty?" Ajo u përgjigj në këtë: "Kërkoj mbrojtje nga Ti që dikush të më shkëpusë mua". Allahu u përgjigj në këtë: "A do të ishe e kënaqur që të derdhja begatitë e Mia mbi atë që të mban ty lidhur, dhe të ndaloj begatitë e Mia prej atij që rrezikon (shkëputë) lidhjet?" Në këtë ajo u përgjigj: "Po, O Zoti im!" Dhe Allahu tha: "Do të jetë kështu për ty." Ebu Hurejra (rreth këtij hadithi) shtoi: "Nëse doni lexojeni: "Nëse ju (o hipokritë) i ktheni shpinën besimit, atëherë a do të bënit ngatërresa në Tokë dhe do t'i shkatërronit lidhjet farefisnore? (Bukhari, Volumi 6, Libri 60, Numër 354)"

### 15. Zgjimi nga gjumi herët

Pejgamberi (Salallahu 'Alejhi ue Selem) ka thënë: "Allahu i ka bërë të bekuara për umetin tim orët e hershme." (Ahmedi) Ky hadith ishte ai që më shtyu mua ta krijoj ProductiveMuslim.com! Këto lloj perlash të produktivitetit janë burimet e bereqetit për të cilat duhet të luftojmë që ta shndërrojmë jetën tonë në produktive. Zgjimi herët në mëngjes është një hap mjaft i rëndësishëm për të qenë i bereqetshëm dhe për tu ndjerë mirë gjatë gjithë ditës. Mundohu të ngrihesh për Tehexhud (namaz nate) dhe pastaj përpiqu të punosh diç gjatë orëve para namazit të Sabahut. Nëse nuk ke mundësi, atëherë së paku ngrihu për namaz të Sabahut dhe qëndro i zgjuar derisa të lindë dielli para se të shkosh të flesh prapë. Këto orë janë të

mbushura me bereqet. Nëse keni mundësi të shkoni në punë në këtë kohë atëherë bëjeni këtë, do të kryeni më shumë punë sesa gjatë tërë ditës në vijim!

**16. Martesa**

Allahu thotë në Kuran: "Dhe martoni të pamartuarat (të pamartuarit) edhe robërit e robëreshat tuaja që janë të ndershëm e të ndershme. Nëse janë të varfër, All-llahu i begaton nga mirësitë e Tij, All-llahu është bujar i madh, i gjithëdijshëm!" (Kuran 24:32)

Sa i përket martesës, ia rekomandoj kursin edukativ secilit që është duke menduar seriozisht rreth martesës: (për ata që dijnë anglisht): www.Practimate.com.

**17. Namazi**

Allahu thotë në Kuran: "Urdhëro familjen tënde të falë namaz, e edhe ti vetë zbatoje atë, ngase Ne nuk kërkojmë prej teje ndonjë furnizim (për ty as për familjen tënde), Ne të furnizojmë ty (dhe ata), ardhmëria e mirë është e atij që ruhet." (Kuran 20:132)

Për ta ilustruar çështjen e namazit më shumë, vetëm paramendojeni jetën tuaj pa këtë akt madhështor të adhurimit! Prej nga do të vinte bereqeti? Për ata të cilët ende luhaten rreth namazit të tyre: Ju lutem kthehuni në binarë; kjo është vija e hollë jetësore për destinacionin tuaj përfundimtar dhe ushqimi ditor për shpirtin tuaj.

**18. Kërkimi falje nga Allahu**

I Dërguari (Salallahu 'Alejhi ue Selem) ka thënë: "Nëse dikush vazhdimisht kërkon falje nga Allahu, Allahu do të gjej rrugëdalje për të në çfarëdo fatkeqësie, dhe do ta liroj nga çdo shqetësim, dhe do ta furnizoj atë nga nuk e pret fare."

Shpresoj që këto gjëra përfshijnë shumicën e burimeve të Bereqetit, por siç e kam cekur edhe më herët, nuk është kjo ndonjë listë e përcaktuar. Ju lutem të shtoni burimet e juaja dhe na jepni rekomandime të reja që ti ndajmë së bashku!

# Përqendroje mendjen tënde

E DIELË, 26 KORRIK, 2009

Një çështje kyçe e të qenit produktiv është të fokusuarit e mendjes tënde në atë që është dobiprurëse dhe lirimi i mendjes nga mendimet joproduktive.

Nëse ne do të ishim në gjendje që ti incizojmë mendimet tona të brendshme dhe t'ia përsërisim ato vetes tonë çdo ditë, do të çuditeshim se sa bërllok ka në to dhe se sa energji nga truri ynë ne shpenzojmë në gjëra të kota të cilat as na bëjnë dobi e as na dëmtojnë neve. Këto mendime mund të vijnë në formën e "rishikimit të filmave të vjetër" në kokat tona rreth gjërave të cilat na kanë ndodhur në të kaluarën ose (nëse shkojmë pak në ekstrem) ëndrra të së ardhmes të cilat as nuk janë të arritshme kurrë e as nuk janë pjesë e realitetit; ose mbajtja e mendimeve të cilat nuk do të ndiheshim mirë t'ia tregonim ndokujt, qoftë kjo edhe dyshim se a mos kemi përgojuar dikë, gjëra që nuk na nevojitet fare ... Të gjitha këto mendime duhet të shlyhen nëse dëshirojmë ta lirojmë veten tonë dhe ta rregullojmë mendjen tonë.

Si mund ta dish se ti posedon kaq shumë rrëmujë? Llogariti veprat tuaja dhe fjalët. Nëse e vëren se ato janë mjaft të fokusuara, mjaft produktive, mjaft të matura, dhe përmbajnë pak thashetheme, atëherë sigurisht mendja jote është më e përqendruar sesa e të tjerëve! Nëse jo, dhe e sheh se je i shpërqendruar andej këndej dhe nuk ke kontroll as në gjuhën tënde, atëherë sigurisht se mendja jote ka nevojë për ushtrim të një pastrimi në të.

Fatkeqësisht, ne nuk iu kushtojmë shumë rëndësi mendimeve tona dhe asaj se çka ndodh brenda mendjeve tona, edhe pse është kjo vendimtare në mirëqenien tonë, produktivitetin dhe përfundimisht edhe mënyrës së sjelljes sonë si musliman. Ibn Kajjim ka një thënie thellësisht të fuqishme në librin e tij "El-Fewaid" rreth mendimeve negative dhe mëkatare. Ai thotë:

"Ju duhet të refuzoni një mendim. Nëse nuk e bëni këtë, atëherë ai do të shndërrohet në dëshirë. Dhe atëherë ju duhet ti shpallni luftë. Nëse nuk e bëni këtë, atëherë do të shndërrohet në rezolutë dhe qëllim të vendosur. Nëse nuk e refuzoni këtë, atëherë do të shndërrohet në vepër. Nëse nuk e mohoni këtë duke vepruar të kundërtën e saj (të kundërtën e veprës së keqe), atëherë kjo do të shndërrohet në shprehi. Dhe atëherë do të jetë shumë e vështirë që të hiqni dorë nga ajo."

"Duhet ta dini se faza fillestare e çdo dije që gjendet në mundësinë tuaj të zgjedhjes janë mendimet dhe nocionet tuaja. Këto mendime dhe nocione të udhëheqin drejt fantazive. Këto fantazi të dërgojnë drejt të dashurit dhe dëshirës për ti vepruar (ato fantazi). Këto qëllime dhe dëshira kërkojnë që të zbatohen në realitet. Veprimi i këtyre veprave në vazhdimësi shkakton shndërrimin e tyre në shprehi. Kështu që mirësia e këtyre etapave qëndron në mirëqenien e të menduarit dhe të nocioneve, dhe e ligësia e këtyre etapave qëndron në ligësinë (prishjen) e mendimeve dhe nocioneve." (El-Fawaid, Ibn Kajjim)

Allahu qoftë i kënaqur me të! Një qasje e thellë në një çështje kaq delikate. Ne të gjithë duhet ti mbajmë mend këto fjali dhe ti përdorim ato kurdo që ndihemi të paaftë për ti kontrolluar "Tsunami-të" e mendimeve negative që na pushtojnë mendjet tona.

Kemi një ajet Kuranor që duhet ta rrëqethë trupin e çdo muslimani, në të cilin Allahu (Subhanehu we te'ala) flet për marrjen në llogari të mendimeve tona të fshehta. Ai thotë: **"Vetëm të All-llahut janë gjithëçka ka në qiej dhe ç'ka në tokë, e për atë që e keni në shpirtin tuaj, e shfaqët haptazi ose e mbajtët fshehtë, All-llahu do t'ju marrë në përgjegjësi, e Ai ia fal atij që do dhe e dënon atë që do. All-llahu ka mundësi për çdo send."** (Surja El-Bekare, ajeti nr. 284)

Në një kohë kur njerëzit janë duke luftuar për intimitet, ka njerëz që mund të konsiderojnë ajetin e sipërpërmendur "të çuditshëm/ frikësues"! Por, kush mund të gjykojë Allahun për atë që Ai vepron?! Ne jemi robërit e Tij dhe Ai është Zotëriu ynë! Ai mund të bëjë çfarë të Dojë. Arsyeja pse po e përmend këtë është sepse, besoni ose mos besoni, Shoqëruesit e Pejgamberit a.s. gjithashtu kanë pasur vështirësi në kuptimin e këtij ajeti (por në rastin e tyre, ata e kuptuan domethënien, ndërsa ne fatkeqësisht rebelohemi për shkak të arrogancës sonë). Kështu që ata vrapuan tek i dërguari a.s. me zemër të tronditur nga ky ajet, mirëpo i dërguari a.s. iu përgjigj: "Thuani, dëgjojmë dhe respektojmë". Sapo e thanë këtë, Allahu zbriti 2 nga ajetet më madhështore të Kuranit:

**"I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi All-llahut, engjëjve të Tij, shpalljeve të Tij, të dërguarve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij, dhe thanë: "Iu përgjigjëm thirrjes dhe respektuam urdhërin. Kërkojmë faljen tënde o Zoti ynë! Vetëm te Ti është ardhmëria jonë. All-llahu nuk e obligon asnjë njeri përtej mundësisë së tij, atij (njeriut) i takon ajo që e fitoi dhe atij i bie ajo (e keqe) që e meritoi. "Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë! Zoti ynë, mos na ngarko neve barrë të rëndë siç i ngarkove ata që ishin para nesh! Zoti ynë, mos na ngarko me atë për të cilën ne nuk kemi fuqi! Na i shlyej mëkatet, na i mbulo të këqijat, na mëshiro. Ti je mbrojtësi ynë, na ndihmo kundër popullit pabesimtar!"**

(Suraj El-Bekare, ajetet nr.285-286)

Pra, dëgjoni dhe respektoni dhe përkushtohuni në përmirësimin e kontrollit të mendimeve tuaja dhe Allahu nuk do të ju mbingarkoj.

Ja ca hapa të thjeshtë që mund ti ndiqni për ta përqendruar mendjen tuaj dhe ti kontrolloni mendimet, mirëpo është kusht që ato të përcillen në mënyrë konstante në mënyrë që të zhvilloni një mendje të disiplinuar:

1. Duaja – e para dhe më e rëndësishmja, lute Allahun për ndihmë dhe udhëzim në këtë çështje. Përkujto: "Vetëm Ty të adhurojmë, dhe Vetëm prej Teje kërkojmë ndihmë."

2. Ushtroje fokusimin e mendjes – veçanërisht gjatë namazit – në mënyrë që të mund të arrini përqendrimin e mendjes qoftë edhe përkohësisht.

3. Dëgjo mendimet e tua dhe mos i lejo që vetëm të kalojnë ashtu të pavërejtura. Musliman i fortë është ai që mund ta kontrollojë të brendshmen e tij e gjithashtu edhe gjymtyrët.

4. Kur të vijë një mendim i keq, luftoje! Dhe kur vjen një mendim i mirë, vepro sipas tij ose së paku shënoje!

5. Bëhu mbikëqyrës i mendjes tënde në mënyrë konstante, sikurse një grabitqar (kur pret gjahun e tij) gjithmonë i gatshëm të gjuash në çfarëdo mendimi të padëshiruar dhe të heqësh të keqen me rrënjë.

Allahu (Subhanehu we te'ala) na ndihmoftë ta rregullojmë (përqendrojmë) mendjen tonë dhe ti bëjmë mendimet, veprat dhe fjalët tona sinqerisht për Atë. Amiin.

**"Veprimi i këtyre veprave në vazhdimësi shkakton shndërrimin e tyre në shprehi. Kështu që mirësia e këtyre etapave qëndron në mirëqenien e të menduarit dhe të nocioneve, dhe e ligësia e këtyre etapave qëndron në ligësinë (prishjen) e mendimeve dhe nocioneve."**

[El-Fewaid, Ibn Kajjim]

# Teknika për të zhvilluar shprehinë e leximit

E PREMTE, 3 PRILL, 2009

Ne si muslimanë, nuk mund të nënvlerësojmë rëndësinë e të lexuarit e veçanërisht kur kemi parasysh se fjala e parë zbritur të dërguarit tonë Muhamed (Paqja qoftë mbi të) ishte "Lexo!" Megjithatë, kurdo që shfaqet tema e të lexuarit, edhe pse e njohim rëndësinë e saj, ne gjithmonë e arsyetojmë veten se jemi shumë të zënë, ose konsiderojmë se leximi është humbje kohe në krahasim me detyrat e tjera që duhet ti kryejmë gjatë ditës. Unë rishtas jam përkujtuar rreth rëndësisë së të lexuarit nga një libër i vetë-zhvillimit i cili inkurajon lexuesit e tij të lexojnë gjerësisht në tema të ndryshme në mënyrë që të zgjerohet horizonti i tyre. Ju mund të shihni qartë dallimin në mes të atij që lexon dhe atij që nuk lexon, më e pakta që mund të vëreni është fjalori që ata përdorin, e mos të harrojmë idetë dhe mendimet kreative që dashamirët e librit mund të kenë.

Si Muslimanë Produktiv, ne duhet të ushtrojmë dy lloje të leximit:

1) Lexim Islam (Kuran, Hadith, Libra Islam)

2) Lexim të përgjithshëm.

Nëse do të pyesja ndonjë musliman sot se cila kategori është më e rëndësishme, do të thonë se leximi Islam është më i rëndësishëm sesa leximi i përgjithshëm. Unë pajtohem me këtë, dhe do të ishte e vështirë për këdo që të argumentonte ndryshe. Mirëpo unë gjithashtu do të argumentoja se leximi i përgjithshëm është i rëndësishëm varësisht nga qëllimi që ke. Nëse do të lexoja një libër rreth aftësive të marketingut, dhe qëllimi im do të ishte që të përmirësoja biznesin tim, të gjeneroj më shumë fitime, dhe të jem në gjendje ta rris vlerën e zekatit dhe ta mbaj familjen time më mirë, a nuk do të konsiderohej kjo e dobishme? Plus, a nuk do të shpërblehesha për këtë lexim? Nëse do të lexoja revistën më të fundit industriale në mënyrë që të qëndrojë mendjemprehtë me atë që po ndodhë dhe të provojë të qëndrojë "në majë", dhe qëllimi im është të përmirësohet ummeti duke qëndruar lider në këtë industri në vend të përcjellësit, a nuk është kjo diçka e mrekullueshme?

Dikush mund të argumentojë se pas leximit të Kuranit, leximit të hadithеve profetike, dhe librave tjerë Islam nuk ka nevojë që të lexohet diçka tjetër. Dhe unë pajtohem me këtë; kjo është Dituria e Shenjtë të cilën njeriu duhet ta mësojë dhe të vazhdojë hulumtimin e saj, dhe nëse sinqerisht ta kuptojmë Kuranin ne do të gjejmë urtësi në të, të cilat mjaftojnë kundër të gjithë librave tjerë në Tokë! Megjithatë, është e rëndësishme të vërejmë se ekzistojnë shkallë të leximit të përgjithshëm sipas temave të ndryshme të cilat të interesojnë, duke i graduar prej

të lexuarit të materialeve që kanë të bëjnë me diplomën tënde Universitare ose leximit të revistave rreth industrisë tënde, e deri tek biografitë e burrave ose grave të cilët kanë arritur misione të suksesshme pavarësisht rrethanave në të cilat janë gjendur, ose librave të cilat ndihmojnë në kultivimin e zhvillimit personal ose të shprehive dhe tipareve të ndryshme që nevojiten të zhvillohen. Ne duhet të lexojmë, lexojmë, lexojmë dhe të lexojmë në mënyrë konstante në mënyrë që të zbatomë njohuri të dobishme në jetën tonë.

Këshilla ime është që të jeni selektiv gjatë në çfarë lexoni. Përderisa prioritet mbi çdo lloj tjetër duhet të jetë leximi Islam, mos harro që të lexosh edhe më gjerë dhe të jesh mendje-hapur edhe rreth temave tjera. Pa dyshim se do ta vëresh zhvillimin e vetvetes!

Tani, shtrohet një pyetje vetvetiu: si duhet të lexojmë? Ose më veçanërisht, si të zhvillojmë një shprehi të leximit në mënyrë që vazhdimisht të lexojmë, edhe lexim Islam edhe lexim të përgjithshëm?

**Në vijim keni disa këshilla që do t'ju ndihmojnë gjatë rrugës:**

1) Nëse ende nuk e keni zhvilluar një shprehi ditore të leximit të Kuranit dhe të dijes Islame, fillo duke e ndërtuar këtë shprehi pikë së pari. Të këshilloj që ti përcaktosh vetes një kohë 10 minutëshe pas namazit të Sabahut gjatë javës së parë, dhe kjo të jetë 5 minuta Kuran dhe 5 minuta dituri Islame ose hadith. Bëje këtë çdo ditë! Çelësi është ta bësh këtë pas namazit të Sabahut, për shkak se me të vërtetë kjo ta rregullon ditën tënde.

Pas një jave, shto 10 minuta në kohën tënde. Kështu që tash do të lexosh 10 minuta Kuran dhe 10 minuta të dijes Islame plus hadith.

Në javën e tretë, vepro këtë për gjysmë ore duke lexuar 20 minuta Kuran dhe 10 minuta dije Islame dhe hadith... dhe përmbaju kësaj! 30 minuta, jo më shumë! Mund të thuash, mund të bëjë më shumë unë. Unë do të them, vazhdo, mirëpo për qëllimin tonë është më e rëndësishme të ndërtojmë një shprehi të qëndrueshme tani sesa të tentosh të bësh më shumë sesa mund të gëlltisësh e pastaj ta harrosh të tërën në fund. Qëndrueshmëria do të zhvillohet duke sjellë mësime më të dobishme nga librat që ti lexon.

2) Ngjashëm, duhet të zhvillojmë një shprehi leximi për dituri të përgjithshme gjithashtu. Përsëri, fillo me 10 minuta në ditë në ndonjë prej librave të dobishme që dëshiron të lexosh. Është shumë e preferueshme që këto të lexohen para se të flesh sepse kjo të relakson dhe të simulon mendjen njëkohësisht. Bëje këtë për një javë dhe përmbaju kësaj! Pa marrë parasysh sa je i lodhur, lexo 10 minuta. Në javën vijuese, zgjate leximin në "kohën e shtratit" në 20 minuta, e më vonë në 30 minuta, dhe kjo është e tëra. Përmbaju këtij programi dhe bëhu i qëndrueshëm.

Pasi të punosh në ushtrimin e mësipërm për një muaj, mund të bësh edhe një hap përpara. Për dituritë Islame, provo të zhvillosh një shprehi që të lexosh vazhdimisht diçka Islame pas çdo namazi. Ose në mes të dy kohëve të namazit, për shembull në mes të akshamit dhe jacisë. Kjo është koha kur mund të fillosh të thellohesh më shumë në lexim dhe ndoshta edhe të mbash në mend apo të shfrytëzosh kohën të "studiosh" Islamin. Ngjashëm, rreth leximit të përgjithshëm, pas një muaji të ushtrimeve të mësipërme shto edhe ca kohë të leximit në punë, gjatë kohës së drekës. Ajo që mund të lexosh mund të jetë diçka lidhur me punë tënde (siç janë: Informacione, revista industriale, punët e konkurrentëve, etj...) dhe lëre leximin në

“kohën e shtratit” për librat e vetë-aftësimit, biografitë, ose libra motivuese.

Shpresoj se kjo na përgatitë të gjithëve që të ndjekim vazhdimisht leximin në jetën tonë në mënyrë që të bëhet një pjesë e pandashme e zhvillimit tonë. Kur u lansua për herë të parë ProductiveMuslim.com, kemi pasur një faqe të librave ku unë vendosja libra të rekomanduar për lexim në periudha javore. Mu desh që ti largoja ato për shkak të shkaqeve të ndryshme, por shpresojmë se do të vazhdojmë me komente rreth librave rregullisht, kështu që mund ta shfletoni website-in më shpesh dhe me shpresë ProductiveMuslim.com do të ju japë udhëzime për libra të dobishëm që mund ti lexoni inshAllah.

Nëse keni ide, këshilla, libra që dëshironi ti ndani me ne, ose diçka tjetër për të shtuar, na kontaktoni!

# "Babi im (Ebii), a do të pushojmë ndonjëherë?"

E PREMTE, 3 PRILL, 2009

Desha të ndajë me ju një tregim që e kam dëgjuar një herë dhe do ta mbaj mend gjithmonë dhe të gëzohem me kuptimet e tij. Është tregimi i një prej imamëve më të mëdhenj të këtij ummeti, imam Ahmed ibn Hanbeli.

Djali i tij Abdullahu e pyeti babain e tij një ditë: "Babi im, a do të pushojmë ndonjëherë?" Babai i tij, një nga ringjallësit e mëdhenj të Sunetit dhe një shembull i gjallë për të gjithë muslimanët, e shikoi në sy dhe i tha: "Sapo ta vendosim hapin e parë në Xhennet."

Jaa Allah, çfarë përgjigje e bukur!

Ka ditë të cilat të vijnë dhe të gjejnë ty të lodhur, dhe dëshiron vetëm të pushosh apo të relaksohesh dhe "të mbyllesh" siç thonë. Këto janë ato ditë në të cilat duhet t'ia bësh vetes një pyetje kritike: "Ku po shkoj unë me jetën time?" Nëse është drejt Allahut dhe për Allahun, atëherë mblidhi forcat dhe vazhdo punën, sepse Xhenneti është i çmueshëm dhe duhet të kërkohet vazhdimisht. Por nëse shikon në jetën tënde dhe e vëren se nuk është drejt Allahut por drejt dynjasë, atëherë kjo lodhje që ndjeve është një bekim për ty sepse të ka përkujtuar që ti duhet ta ndërrosh kahun tënd dhe të ripërtërish qëllimin e jetës tënde.

E dua këtë tregim në shkallë të ndryshme. Njëra prej tyre është se, të tregon se kur dikush përqendrohet në Xhennet atëherë prioritetet e tij ndryshojnë dhe mendimi i tij për dynjanë është ndryshe. Çfarë ne e perceptojmë si të vështirë, a i e percepton si të lehtë. Çfarë ne e perceptojmë si fatkeqësi, ai e percepton si shpërblim. Çfarë ne e perceptojmë si pengesë, ata e perceptojnë si mundësi për të bërë dua. Përveç kësaj, kur fokusi yt bëhet Xhenneti, kjo dynja dhe kërkesat e saj të vazhdueshme bëhen të vogla dhe kërkesa më e parëndësishme e jona.

Gjithashtu, më pëlqen mënyra se si i biri e filloi pyetjen e tij: "Babi im (Ebii)" – një mënyrë e ëmbël e adresimit të babait të tij dhe pyeti: "Kur do të pushojmë ndonjëherë?" Nëse do ta vëreni, ai nuk tha: "kur do të pushoj unë babi?" Edhe pse ai dëshironte të pushonte, ai nuk ishte vetjak dhe gjithashtu përkujdesej për gjendjen e babait të tij. Kjo gjithashtu tregon se babai dhe i biri ishin duke punuar shumë së bashku. Përsëri, kur përqendrimi yt është në Xhennet kjo do të reflektoj në familjen tënde, fëmijët, ata që gjenden rreth teje dhe të gjithë do të marshojnë drejt qëllimit kryesor.

Problemi ynë sot nuk është se ne jemi të lodhur, por problemi ynë sot është se ne relaksohemi tepër. Ne bëjmë çdo gjë vetëm që të mund të relaksohemi. Prej nesh ka mjaft të tillë që kopjojnë, thyejnë premtime, nuk i mbajnë betimet, gënjejnë, marrin e japin mito, e kështu me radhë. Pse? Në mënyrë që të mund të ndihen të relaksuar. Nuk ngrihemi të falim namaz nate (tehexhud) apo namazin e Sabahut, nuk agjërojmë, apo nuk shkojmë për Haxh dhe Umra... të gjitha vetëm që të mund të relaksohemi. Ne nuk dalim në xhami apo ta hapim librin e Allahut që ta kuptojmë atë, të gjitha në emër të "Kam nevojë të pushojë!"

Të dashur vëllezër dhe motra, atje ku jemi nisur ka pushim të mjaftueshëm, por kjo nuk është koha për të. Të punojmë të gjithë për Xhennet dhe të jemi produktiv në rrugën e Allahut, dhe të punojmë aq shumë saqë një ditë të vijnë fëmijët tanë dhe të na pyesin: "Babi" ose "Mami": "Kur do të pushojmë ndonjëherë?" dhe ti të mund të buzëqeshësh dhe ti shikosh në sy e tu thuash: "Kur të hyjmë në Xhennet inshAllah".

**Babi im, kur do të pushojmë ndonjëherë?" Babai i tij, një nga ringjallësit e mëdhenj të Sunetit dhe një shembull i gjallë për të gjithë muslimanët, e shikoi në sy dhe i tha: "Sapo ta vendosim hapin e parë në Xhennet."**

# Rutina e gjumit nga ProductiveMuslim

E MËRKURE, 4 GUSHT, 2010

Nëse keni filluar të zgjoheni herët dhe të punoni në ato orë të hershme të ditës siç kemi rekomanduar në ProductiveMuslim.com, do të kuptoni se është goxha e vështirë që të jeni të qëndrueshëm çdo ditë me të njëjtën rutinë. Dhe nëse hulumtoni për shkaqet e kësaj jo-qëndrueshmërie do të kuptoni se arsyeja kryesore është se është e vështirë të rregulloni gjumin tuaj; një ditë flini mirë, dhe rrjedhimisht zgjoheni herët dhe mund të punoni shumë. Ditët tjera, nuk flini aq mirë e pastaj këto orët e mëngjesit bëhen goxha të vështira të realizohen.

Gjumi, si çdo aktivitet tjetër që ne e kryejmë si njerëz, mund të shfrytëzohet në mënyrën më të mirë duke e planifikuar mirë paraprakisht dhe duke ndjekur një rutinë të njëjtë për çdo natë. Ndoshta ti mund të thuash: "O njeri, unë vetëm gjuhem në shtrat dhe fle." Në rregull, kjo është njëra prej mënyrave, por ja ta tregoj unë edhe një tjetër. Provoje këtë dhe më trego pastaj nëse nuk të është shndërruar gjumi në një përvojë dobiprurëse, shpirtërore dhe plotë mirësi pas kësaj.

Rutina e fjetjes në vijim kërkon që të përgatitesh për të së paku 90 minuta PARA se të biesh të flesh. Dhe baza e saj është ndarja e këtyre 90 minutave në 3 pjesë:

- **Një e treta** për Zotin tënd
- **Një e treta** për vete
- **Një e treta** për vetë gjumin

Një e treta për Zotin tënd: Kjo fillon duke marrë gusëll, pastruar dhëmbët, veshur rroba të mira dhe parfumosur, dhe duke falur Tehexhud-in dhe Vitrin për Allahun (Subhanehu ue Te'ala) (Vërejtje: Nëse preferoni të zgjoheni para kohës së Sabahut natën dhe ti falni këto namaze nate atëherë gjithsesi vazhdo me këtë. Megjithatë nëse nuk beson në veten tënde se mund të zgjohesh aq herët, është më mirë që ti falësh namazin e Tehexhud-it dhe Vitrit PARA se të flesh.) Kjo është pjesa më e preferuar e imja e rutinës së gjumit dhe më e preferuara e ditës! Është një përvojë aq qetësuese pas kalimit të një dite të gjatë e të lodhshme, të qëndrosh para Zotit tënd, të recitosh ajetet e Tij, ti lutesh Atij, dhe të kërkosh prej Tij çfarëdo që dëshiron nga kjo botë dhe nga tjetra. Bëje këtë për disa netë me radhë dhe nuk do të dëshirosh të ndalesh më së vepruari kështu! Në fakt, gjatë ditës tënde, do të mendosh rreth këtij momenti dhe ta presësh me gëzim!

Një e treta për veten tënde: Kjo është koha kur do ta përgatisësh veten për gjumë duke veshur pizhamet, duke rënë në shtrat dhe duke lexuar një libër të mirë për nja 30 minuta. Nëse do të ishe si unë, ide dhe mendime të ndryshme do të paraqiten në kokën

tënde duke lexuar, dhe do të dëshirosh ti ruash për më vonë. Për to unë e mbaj një fletore të mirë dhe një laps/kimik afër që të shkruaj menjëherë çdo gjë (dhe përnjëmend çdo gjë) që vjen nëpër mendjen time! Do të befasoheni se sa ide madhështore burojnë nga këto 30 minuta. Si zgjidhje tjetër, në vend të leximit, mund të kalosh 30 minuta duke shënuar në fletore idetë, planet, dhe projektet që të vijnë nëpër kokë. Nuk keni nevojë të vini me ndonjë ide/zgjidhje "perfekte", por thjeshtë sill nëpër kokë aq sa të mundesh mendime dhe pastaj "fli me to" (siç thotë një fjalë popullore). Në mëngjes, do të befasohesh se çfarë do të të sjell ndërdija jote për ty.

Një e treta për gjumin tënd: E kam cekur se kjo është një e treta për gjumin tënd, mirëpo në të vërtetë kjo është një e treta për Zotin tënd që ta bekojë gjumin tënd, dhe faktikisht kjo përmban edhe duatë dhe ajetet që duhet të lexohen para gjumit sipas sunetit të Pejgamberit Muhamed (Paqja qoftë mbi të). Këto përfshijnë recitimin e sures Mulk dhe sures Sexhdeh dhe lutjet tjera të rekomanduara para gjumit. Për mua, kjo pjesa e fundit e traditës është sikurse qershia në majën e tortës! Asgjë nuk të mbush me më shumë qetësi sesa të flesh pas pëshpëritjes së fjalëve të Allahut (Subhanehu ue te'ala).

Ja pra ku e ke ..., rutina e gjumit e preferuar nga ProductiveMuslim. Mund të mendosh se zgjatë shumë, mirëpo nuk kam pasur ditë që e kam bërë këtë e që nuk kam fjetur qetë dhe jam zgjuar i qetë. Shpresoj që do të të ndihmojë edhe ty dhe të kesh një gjumë-të-ëmbël produktiv!

# Përshkrimi i "Muslimanëve Produktiv" të vërtetë në Kuran

E DIELË, 18 KORRIK, 2010

Sot dua që ne të zhytemi në ajetin vijues. Allahu thotë në Kuran:

مُّحَمَّدٌ رَّسُولُ ٱللَّهِ ۚ وَٱلَّذِينَ مَعَهُۥٓ أَشِدَّآءُ عَلَى ٱلْكُفَّارِ رُحَمَآءُ بَيْنَهُمْ ۖ
تَرَىٰهُمْ رُكَّعًا سُجَّدًا يَبْتَغُونَ فَضْلًا مِّنَ ٱللَّهِ وَرِضْوَٰنًا ۖ سِيمَاهُمْ
فِى وُجُوهِهِم مِّنْ أَثَرِ ٱلسُّجُودِ ۚ ذَٰلِكَ مَثَلُهُمْ فِى ٱلتَّوْرَىٰةِ ۚ وَمَثَلُهُمْ
فِى ٱلْإِنجِيلِ كَزَرْعٍ أَخْرَجَ شَطْـَٔهُۥ فَـَٔازَرَهُۥ فَٱسْتَغْلَظَ فَٱسْتَوَىٰ
عَلَىٰ سُوقِهِۦ يُعْجِبُ ٱلزُّرَّاعَ لِيَغِيظَ بِهِمُ ٱلْكُفَّارَ ۗ وَعَدَ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ
ءَامَنُوا۟ وَعَمِلُوا۟ ٱلصَّـٰلِحَـٰتِ مِنْهُم مَّغْفِرَةً وَأَجْرًا عَظِيمًۢا

**"Muhammedi është i dërguar i All-llahut, e ata që janë me të (sahabët) janë të ashpër kundër jobesimtarëve, janë të mëshirshëm ndërmjet vete, ti i sheh kah përulen (në rukuë), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), kërkojnë prej All-llahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive të tyre është në Tevrat dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil. Ata janë si një farë e mbjellë ku mbin filizi i vet, e ai trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin. (All-llahu i shumoi). Për t'ua shtuar me ta mllefin jobesimtarëve. All-llahu atyre që besuan dhe bënë vepra të mira u premtoi falje të mëkateve dhe shpërblim të madh."** (Surja Fet'h, Kaptina #48, Ajeti#29)

Allahu (Subhanehu we te'ala) i jep 2 përshkrime të shoqëruesve të profetit Muhamed (Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të). Përshkrimi i parë gjendet në Tevrat (Torah – Libri i jehudëve) ku përshkruhet besnikëria e Sahabëve (shoqëruesve) të Pejgamberit a.s. në namazet (adhurimet) e tyre: "i sheh kah përulen (në rukuë), duke rënë me fytyrë në tokë (në sexhde), e kërkojnë prej All-llahut që të ketë mëshirë dhe kënaqësinë e Tij ndaj tyre. Në fytyrat e tyre shihen shenjat e gjurmës së sexhdes. Përshkrimi i cilësive të tyre është në Tevrat".

Përshkrimi i dytë gjendet në Inxhilë (Ungjilli – libri i të krishterëve) ku ata përshkruhen si fara që rriten në rrënjë të forta dhe që qëndrojnë vetvetiu: "dhe po ky përshkrim është edhe në Inxhil. Ata janë si një farë e mbjellë ku mbin filizi i vet, e ai trashet, përforcohet dhe qëndron në trungun e vet, ajo e mahnit mbjellësin."

Pyetja e parë që do ta bënim është pse Allahu (Subhanehu we te'ala) i ka përshkruar shoqëruesit ndryshe në libra të ndryshëm! Dijetarët të cilët kanë gjurmuar në këtë ajet kanë thënë se për shkak se populli Jehud nuk e kanë zbatuar ligjin i cili qe caktuar për ta dhe nuk e kanë pasuar siç duhet (edhe pse ata kishin dijeni për të por nuk e zbatonin), Allahu (Subhanehu we te'ala) dëshiroj tu tregoj atyre shembullin e një populli të ardhshëm të cilët do ti nënshtrohen Ligjit dhe do ta adhurojnë Allahun, e duke përshkruar bukur këta shoqërues dhe namazin e tyre.

Në anën tjetër, Krishterët ishin në mënyrë ekstreme të përkushtuar ndaj religjionit; duke bërë gjëra për të cilat as që kërkoheshin prej tyre të bëheshin, sikur që është shndërrimi në murgj e murgjëresha, dhe duke shmangur jetën e kësaj bote. Kështu, Allahu (Subhanehu we te'ala) Dëshiroi tu japë atyre një shembull të një populli të ardhshëm të cilët do të ishin religjioz mirëpo gjithashtu produktiv dhe aktiv. Ngjashëm me një bimë e cila qëndron vetvetiu në këmbë, Sahabët nuk mbështeteshin tek të tjerët për sigurimin e mirëqenies së tyre, dhe sollën qejf dhe mrekulli për ata që ishin rreth tyre.

Këto dy përshkrime të kombinuara japin një formulë të saktë se si duhet të jetë një musliman produktiv: një njeri që është shumë i lidhur me religjionin, i kryen detyrat e tij/saj me kohë, dhe nëse i sheh ata të duken sikur janë murgjër. POR në të njëjtën kohë, ky individ vazhdon të jetojë, kërkon dhuratat e Zotit të tij, është produktiv dhe aktiv, përveç kësaj e shpërndan mirësinë e tij dhe përfitimin nga puna e tij tek të tjerët rreth tij sikurse një bimë e fortë dhe e bukur.

Më lejo ta topis edhe më; sot kemi disa muslimanë (mashAllah) shumë të përkushtuar fetarisht. Ata qëndrojnë në xhami tërë ditën e gjatë, falen natën, agjërojnë e kështu me radhë. Megjithatë, përfitimi i kësaj është për veten e tyre dhe ata nuk janë në gjendje të tejkalojnë nga kjo dhe të jenë produktiv dhe aktiv për ata që janë rreth tyre. Ajo çfarë bëjnë ata nuk është e keqe ose pa meritë, megjithatë njeriu duhet ta balancojë jetën e tij dhe të jetë aktiv në komunitetin e tij, aktiv në punë, të kërkojë bekimet e Allahut dhe të jetë i përkushtuar në një stil të balancuar të jetës së tij.

Në të njëjtën kohë, kemi musliman të cilët fatkeqësisht nuk i kryejnë detyrat e tyre të Islamit, edhe pse janë ekstremisht produktiv në botën e tyre të jashtme. Ata kanë karriera të vyera, janë individë shumë të përkushtuar në punë, janë të kyçur në shumë projekte të komunitetit, prodhojnë mjaft punë të mira..., por kur gërmon pak më shumë në jetën e tyre vëren lënie të namazeve, mungesë mbulese tek femrat, lënie të agjërimit, e kështu me radhë.

Ndoshta do të pyesësh, pse s'mund ti kemi të dyjat? Pse s'mund të kemi muslimanë me të vërtetë produktiv të cilët janë të përkushtuar fetarisht DHE shumë të dalluar me sukses dhe produktivitet në botën që na rrethon? Pse nuk mund t'ia shfaqim botës këtë shembull unik të muslimanëve, të këtyre "murgjve produktiv" në të njëjtën mënyrë sikur që Allahu (Subhanehu we teala) i ka përshkruar Sahabët në Librin e Tij?

Ajeti i përmendur më parë i përshkruan Sahabët e Profetit Muhamed (Paqja dhe Mëshira e Allahut qofshin mbi të) në mënyrë të veçantë sepse ata ishin shembull i vërtetë i gjeneratës para tyre dhe i gjeneratave që do të vinin. Me ndjekjen e shembullit të tyre në jetën tonë sot edhe ne mund të bëhemi muslimanë produktiv inshAllah. Si trashëgimtarë të këtij religjioni madhështor prej Profetit e pastaj Sahabëve, ne duhet të synojmë ti mishërojmë kuptimet e lartpërmendura në jetët tona aq mirë sa që të mos luhatemi aspak në njërën apo anën tjetër.

Dhe Allahu e di më së miri!